بسم الله الرحمن الرحيم

## Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirbërësit.

**F**alendërimi i takon vetëm Allahut Zotit të botërave, Atë e falenderojmë dhe vetëm prej Tij ndihmë dhe falje kërkojmë, kërkojmë mbrojte nga veset tona të këqija, dhe veprat e tona të ndyta, atë që e udhëzon Allahu në rrugë të drejtë nuk ka kush e humbë, kurse atë që Allahu e humbë nga rruga e drejtë nuk ka kush e udhëzon përveç Tij, paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi të Dërguarin e Tij, mbi familjen e tij, mbi shokët e tij dhe të gjithë atyre që pasojnë rrugën e tij, deri ditën e gjykimit.

Me lejën e Allaut do mundohemi që ta shpjegojmë dispozitën e nikabit (apo perçës), duke sjellur argumentet e dy palëve të dijetarëve dhe demantin e tyre.

Shtrohet pyetja a është nikabi (perçeja) në islam, obligim? A është sunnet, apo risi?, apo është gjë e pëqyer, apo adet? Apo mos ndoshta është e ndaluar?!!

**S**ë pari, me lejën e Allahut Te'ala, do ti përmendim rregullat e mbulesës në islam.

**Kushtet e mbulesës në Islam:**

**1. Mbulesa të jetë e trashë, jo e tejdukshme.**
**2. Të jetë gjerë, jo e ngushtë e cila e përshkruan trupin.**
**3. Të mos jetë e parfimosur me ndonjë erë të mirë.**
**4. Të mos jetë veshje e modës.**
**5. Të mos i përngjanë rrobave të femrave jo muslimane.**
**6. Të mos i përngjanë rrobave të meshkujve.**
**7. Dhe të mos jetë e zbukuruar që i tërheq të tjerët.**

-**K**ëto shtatë kushte të cilët i përmendëm, janë dakord me to, të gjithë dijetarët në lidhje me mbulesën e femrës në Islam.

Mirëpo ajo në çfarë kanë polemizuar dijetarët, është **kushti i tetë,** se ai obligohet femrës ta mbuloj gjithë trupin me fytyrën dhe duart, apo i obligohet të mbulojë të gjithë trupin përveç fytyrës dhe duarve?.

Në këtë çështje dijetarët kanë polemizuar qysh në kohët e mëhershme, një grup prej tyre kanë thënë se trupi i femrës është i turpshëm dhe obligohet mbulimi i saj në tërësi, dhe grupi i dytë kanë thënë se trupi i femrës është avret (I turpshëm) i tëri, me përjashtim të fytyrës dhe duarve dhe nuk obligohet mbulimi i tyre.

Edhe dijetarët që kanë thënë se nikabi për femrën nuk është obligim kanë pohuar se mbulimi i fetyrës është i lejuar, apo mustehab (e pëlqyer) për femrën apo fadilet (vlerë), dhe nuk kanë thënë asnjëri prej dijetarëve të konsideruar ndonjëherë as nga të parët (Selefu-Salih), e as prej më të mëvonshëmëve se nikabi (perqëja) nuk është prej fesë apo se nikabi është risi në fe, apo se nikabi është haram, mirëpo polemika tek dijetarët është se nikabi a është obligim apo sunet?.

Edhe ata dijetarë që kanë thënë se nikabi nuk është prej obligimeve të fesë për femrën, kanë thenë se është mustehab (e pëlqyer), dhe vlerë.

Pra siç e përmendëm më lartë dijetarët janë ndarë në dy grupe, duke polemizuar se nikabi a është obligim apo vetëm një gjë e pëlqyer.

Cilat janë argumentet e këtyre dy grupeve rreth çështjes së nikabit (mbulimit të fytyrës tek femra)?.

- **Argumentet e dijetarëve të cilët e lejojnë zbulimin e fytyrës dhe nuk e shohin atë si avret (pjesë e trupëshme).**

Argumenti i parë:

Ka thënë **Allahu** az-ze vexhel në Kur'anin Fisnik: "**Thuaju edhe besimtareve të ndalin shikimet e tyre, të ruajnë pjesët e turpshme të trupit të tyre. Të mos zbulojnë stolitë e tyre përveç atyre që janë të dukshme, le të vejnë shamitë mbi krahrorin e tyre dhe të mos ua tregojnë bukuritë e tyre…**" [Suretu En-Nur]

Ka thënë **Abdullah ibn Abassi** në komentin e këtij ajeti: **"Të mos zbulojnë stolitë e tyre përveç atyre që janë të dukshme,"** ka thënë **të dukshme** ka për qëllim dhe përfshin, fytyrën, dy duart, kohli (gjë që vihet në sy përdoret edhe si ilaq por edhe si zbukurim tek femrat) dhe unaza.

Dhe gjithashtu të njëjtën fjalë e ka thënë **Enes ibnu Malik** dhe transmetohet nga **Aisheja** radijallahu anhum.

Kurse Abdullah ibnu Mesudi ka thënë ndryshe në komentin e këtij ajeti për dallim nga ibnu Abassi, ka thënë: **"përveç atyre që janë të dukshme",** ka kuptimin rrobat dhe xhilbabin (veshje që e mbulon trupin e femres në tërësi nga koka e deri tek këmbët). Kanë thënë dijetarët që e kanë lejuar zbulimin e fetyrës, se mendimi i Ibnu Abassit është më i vërtet.

Këtë mendim e përkrah: **Imam Taberiu**, **Kurtubiu**, dhe **Rraziu** duke thënë se përjashtimi në këtë ajet: **"përveç atyre që janë të dukshme"**, pas ndalimit të zbulimit të stolive (d.m.th, bukurisë së trupit) është ardhë në llojin dhe formën e lehtësimit.

Argumenti i dytë:

Ka thënë **Allahu** në vazhdim të ajetit të sapo përmendur: **"le të vejnë mbulesat e tyre mbi krahrorin e tyre",** se (Himar) në gjuhen arabe, do të thotë mbules, ka për qëllim mbulimin e kokës, dhe (xhejbu) në gjuhën arabe ka për qëllim, krahërorin e femrës para dhe anash. Me këtë Allahu i ka urdhëruar besimtarët të lëshojnë mbulesën e tyre mbi kokat e tyre duke mbuluar kokën, qafën, krahërorin, e sikur të ishte mbulimi i fytyrës obligim do ta kishte sqaruar ajeti që përmendëm, ka thënë Ibnu Hazmi ky është tekst i qartë që tregon mbulimin e avretit (qka është e turpëshme) duke përfshirë, qafën, gjoksin, kokën dhe me këtë ajet kuptohet lejimi i zbulimit të fytyrës.

Argumenti i tretë:

Prej argumentëve që lejojnë zbulimin e fytyrës së femrës para burrave të huaj është urdhëri i Allahut për besimtarët në uljen e shikimit siç ka thënë në Kur'an: **"Thuaju besimtarëve të ndalin shikimet (prej haramit), të ruajnë pjesët e turpshme të trupit të tyre se kjo është më e pastër për ta".** [EN-Nur-ajeti: 30]

Kanë thënë: sikur të ishte mbulimi i fëtyres obligim për femrën atëherë pse të urdhërohen meshkujt në uljen e shikimt, të ulin shikim nga çfarë, për atë ka ardhe ajeti në ndalimin e ngritjes së shikimit në menyrë që të mos sheh fytyrën e femrës vetëm se kur është e domosdoshme, sikurse shikimi i të fejuarit të fejuarën kur ka qëllim martesën me të, apo shikimi i gjykatësit nëse nevojitet të dëshmon ndonjë prej femrave, apo shikimi i mjekut musliman femrën muslimane nëse është patjetër kjo gjë, në munges të femrave mjeke.

Argumenti i katërt:

Kanë thënë se shumica e grave në kohën e Pejgamberit alejhi selam kanë qenë pa perqe (pa mbulesën e fytyrës) për argument është: Hadithi të cilin e

transmeton Imam Muslimi në Sahihun e tij, nga Xhabir ibn Abdullah Allahu qoftë i kënaqur me të dy, ka thënë i Derguari i Allahut Paqja qoftë mbi të: Në qoftë se e sheh dikush prej juve ndonjë femër dhe e mahnitë atë bukuria e saj le ti shkon gruas së tij sepse kjo e largon atë qka e kërkon nefsi i tij.

Sipas mendimit të këtyre dijetarëve që lejojnë zbulimin e fytyrës së femrës thonë, nga ky Hadith kuptohet se shumica femrave në atë kohë kanë pasur fytyrat e zbuluara.

## Argumenti i pestë:

Argument tjetër është hadithi të cilin e transmetonë Imam Buhariu dhe Imam Muslimi nga Sehl ibnu Sadi Allahu qoftë i kënaqur më të: Se një grua ka ardhë te Pejgamberi alejhi selam dhe i ka thënë, O i Derguari i Allahut jam ardhë që të jap vetën time për ty (d.m.th ka propozue vetën e saj të martohet me Pejgamberin alejhi selam) dhe kjo ka qenë e vacant, vetëm për të Derguarin e Allahut që ja ka lejuar Allahu (që në qoftë se vjen ndonjë grua, të ia propozoj martesën Pejgamberit alejhi selam e ka pasur të lejuar ta martojë atë pa i dhënë mehr), edhe pse ka qenë kjo e veçant për të Dërguarin e Allahut, por Pejgamberi alejhi selam nuk e ka martuar asnjë prej atyre që ja kanë propozue martesën atij.
Ka thënë O i Derguari i Allahut kamë ardhur të japë vetën për ty, atëherë I Dërguari i Allahut e ka ngritur shikimin dhe e ka drjetuar drejt saj, mandej e ka ulë kokën poshtë, atëherë ju ka përgjigjur me heshtje duke ulur kokën poshtë, dmth, nuk është pajtuar të martohet me të, kanë thënë dijetarët sikur të mos e kishte kjo grua fytyrën e zbuluar nuk do ta shihte Pejgamberi alejhi selam, dhe nuk është transmetuar se Pjgamberi alejhi selam e ka martuar këtë grua porse një prej shokëve të Dërguarit të Allahut i ka thënë, o i Dërguari i Allahut nëse nuk ke nevoj ta martosh këtë grua atëherë ma marto mua dhe hadithi vazhdon deri në fund.

**Argumenti i gjashtë:**

-Argument tjetër që sjellin për lejimin e zbulimit të fytyrës, së femrës është Hadithi i **Hath'amijes** me **Fadl ibnu Abbas**, këtë hadith e transmeton Imam Nesaiu dhe ky hadith është (Hasen Sahih) nga ibnu Abbasi Allahu qoftë i kënaqur me të dy, se një grua nga hath'amij e ka pyetur Pejgamberin alejhi selam dhe kjo ka ndodhur në haxhin e lamtumirës dhe Fadl ibnu Abbas ka qenë shoqërus me të Dërguarin e Allahut alejhi selam (d.m.th ka qenë i hipur mbrapa Pejgamberit alejhi selam në kafshë) në këtë rast e ka kthyer Fadli kokën në drejtim të kësaj gruaje, dhe thotë ibnu Abbasi ka qenë kjo grua e bukur, atëherë e ka kthyer, Pejgamberi kokën e Fadlit në anën tjetër, të kundërt dhe kështu ka vepruar me Fadlin disa herë, sa herë që ai ka shikuar në drjetim të kësaj gruaje. Ka thënë Ibn Hazmi në komentin e këtij hadithi sikur të ishte mbulimi i fytyrës obligim atëherë i Dërguari i Allahut, nuk do ta kishte miratuar veprimin e saj por, do ta kishte urdhëruar ta mbuloj fytyrën, e sikur të kishte ajo të mbuluar fytyrën si do ta dinte atëherë Ibnu Abbasi se ishte grua e bukur dhe e hijëshme, dhe Fadli pse të shikonte atëherë në drejtim të saj sikur të kishte mbuluar fetyrën.

**Argumenti i shtatë:**

-Hadithin Sahih të cilin e transmeton **Xhabir ibn Abdullah** i cili ka thënë: kamë prezentuar me të Dërguarin e Allahut salaAllahu alejhi ve selem ditën e Bajramit, dhe filloi me namazin e Bajramit para Hutbes mandej e mbajti hutbën dhe pasi e përfundoi hutben kaloi kah gratë duke ju mbajtur këshillë dhe u tha: O ju gra jepni lëmoshë, sepse shumica e grave janë banorë të xhehenemit, atëherë është ngritur një grua që ishte më e dalluar në mesin e grave, kurse në një transmetim tjetër thuhet i kishte faqet në të kuqe, dhe i ka thënë kjo grua: E pse o i Pejgamber i Allahut (d.m.th pse gratë të jenë shumica e banorëve të xhehenemit), ju ka pergjigjë: sepse ju shumë ankoheni dhe i mohoni të mirat e burrave tuaj, atëherë thotë filluan të japin lëmoshë prej stolive të tyre (të arit e të argjendit).

Thonë dijetarët të cilët e lejojnë zbulimin e fytyrës së femrës, sikur të ishin gratë të mbuluara edhe fytyrat atëherë si dinte Abdullah bin xhabiri se ajo i kishte faqet në të kuqe, si dinte ta cilësonte lëkurën e saj të fëtyres.

## Argumenti i tetë:

Transmeton Imam Buhariu në Sahihun e tij, në çështjen e namazit të Bajramit nga **Abdullah ibn Abbasi** Allahu qoftë i kënaqur me të dy, thotë i kamë parë duart e tyre duke i hedhur stolitë e tyre në rrobën e Bilalit (d.m.th i njëjti hadith që e përmendëm më lartë vetëmse këtu me transmetim të Ibn Abbasit), thotë Ibn Hazmi ky është Ibn Abbasi me prezencën e të Dërguarit të Allahut ku thotë; kamë parë duart e tyre duke hedhur stolitë e tyre, dhe ky është argument se lejohet zbulimi i dorës dhe fytyrës.

## Argumenti i nëntë:

Hadithi në Sahihun e Buhariut dhe Muslimit nga **Aisheja** radijAllahu anha thotë: Ishim ne gratë besimtare që prezentonim në namazin e sabahut me Pejgamberin alejhi selam, thotë për grate që prezentonin në namazin e sabahut se ishin të mbeshtjellura me rrobat e tyre mandej u ktheheshin në shtepitë e tyre pasi përfundonin namazin dhe nuk njiheshin se kush ishin nga terri i madh (ka qenë koha e fundit e natës para se të zbardhet dita), thonë dijetarët të cilët e lejojnë zbulimin e fytyrës, ky është argument se ato janë njohur në mes vete në kohë tjera me përjashtim të namazit të sabahut për shkak të errësires, d.m.th e kanë njohur njëra tjetrën në bazë të fytyrës se kush janë d.m.th, kjo është Aishja kjo është Ummu seleme kjo është Fatimja etj, pra ky është argument që tregon lejimin e zbulimit të fytyrës.

## Argumenti i dhjetë:

Transmeton Imam Ebu Davudi në kapitullin e Xhihadit nga **Kajs ibn Shimas** radijAllahu anhu se ka thënë: "Erdh një grua tek Pejgameberi alejhi selam e cila quhej, **Ummu Halaad** dhe në fytyrën e saj kishte nikab (perçe) dhe e pyeti për djalin e saj i cili ishte vrarë në luftë, dhe thanë disa prej shokve të Pejgamberit alejhi selam ke ardhë të kërkosh djalin tënd kurse në fytyrën tënde mban nikab!Ka thënë nëse unë kamë humbur të birin nuk e humbi turpin.

Me këtë kanë argumentuar duke thënë se, sikur të ishte nikabi prej obligimeve nuk do të ishin habitë Sahabet me veprimin e saj në formën të cilën ishte, dhe vetë përgjigjeja e saj tregon se nikabi nuk ishte obligim, se sikur të ishte obligim do të ju kishte përgjigjur duke thënë se nëse unë kamë humbur të birin nuk e lë obligimin të cilin më ka obliguar Allahu.

## Argumenti i njëmbëdhjetë:

Transmeton Imam Muslimi në Sahihun e tij hadithin e **Subeja bintu Harith** e cila ishte gruaja e **Sad ibnu Havle** i cili ka marrë pjesë në betejen e Bedrit dhe ka vdekur në Haxhin e lamtumirës, kur ka vdekur Sad ibnu havle Subeja ishte shtatëzënë dhe pasi që ka lindur dhe është pastruar prej nifasit (lehonisë), ka kaluar kohën që duhet pritur, është zbukuruar me qellim që ta martoj dikush prej muslimanëve, dhe ka hyrë tek, Ebu Senaabil njëri prej Sahabëve, dhe i ka thënë asaj, çka po të shoh të zbukuruar?! ndoshta dëshiron të martohesh, pasha Allahun ti nuk do të mund të martohesh deri sa te kalojnë katër muaj e dhjetë ditë (koha e pritjes së gruas e cila i ka vdekur burri mirëpo kësaj gruaje i ka kaluar koha e pritjes me lindjen e fëmijes e cila ka qenë shtatëzënë kohën kur i ka vdekur burri, dhe në ketë rast ndryshon dispozita duke i mbaruar koha e pritjes në momentin që lindë), thotë Subeja pasi mi tha këto fjalë kamë tubuar rrobat e mia dhe shkova tek Pejgamberi alejhi selam dhe e pyeta për këtë, dhe mu pergjigjë se ke kaluar kohën e pritjes pasi që ke lindur, kanë thënë dijetarët se ky është argument që lejon zbulimin e fëtyres, pra zbukurimi i Subejas para Ebu

Senabil dhe ky nuk ishte ndonje prej të afërmeve të saj (mahrem, me të cilën i ndalohet martesa) dhe kanë thënë sikur ky të mos e shihte atë të zbuluar fytyrën e saj nuk do ti kishte thënë, çka po të shoh të zbukuruar, dhe ky pra është argument që lejon zbulimin e fytyrës për femrën.

## Argumenti i dymbëdhjetë:

Transmeton Imam Buhariu dhe Imam Ahmedi nga **Abdullah ibn Umeri**, Allahu qoftë i kënaqur me të dytë se i Dërguari i Allahut ka thënë: **Mos të vë nikab ajo grua e cila është në ihram** (d.m.th, në Haxh apo në umre) **dhe as mos ti vesh dorezat,** kanë thënë ky është argument i cili tregon se lejohet zbulimi i fytyrës, sepse sikur të ishte fytyra pjesë e turpshme e femrës nuk do të urdhëronte Pejgamberi alejhi selam në zbulimin e fytyrës.

## Argumenti i trembëdhjetë:

Transmeton Imam Ebu Davudi në Sunenin e tij, nga **Esma bintu Ebi Bekrin** radijallahu anha, se ka hyrë tek i Derguari i Allahut salaAllahu alejhi ve selem kurse kishte të veshur rroba të holla, dhe ju kthye Pejgamberi alejhi selam duke i thënë oj Esma vërtetë femra kur të arrinë moshën madhore (d.m.th, hyn në moshën mensturacionëve) nuk lejohet të shihet prej saj për veq kësaj dhe kësaj, duke bërë me shenjë kah fytyra e tij dhe duart, ky hadith ka në të shkëputje në vargun e transmetuesëve dhe e kanë konsideruar dijetarët si të dobët, mirëpo e ka forcuar këtë shejh Albani me hadithin e Esma bintu Unejs të cilin e ka bërë Hasen dhe njëherit është edhe mendimi i shejh Albanit se nikabi nuk është obligim dhe gjithashtu ky është mendimi edhe i Imam Malikut dhe i Ebu Hanifes gjithashtu dhe një prej mendimeve të Imam Shafiut.

- **Argumentet e Dijetarëve të cilët thonë se fëtyra e femres është avret (pjesë e turpëshme) dhe obligohet mbulimi i saj.**

Argumenti i parë:

-**Allahu** Az-ze ve Xhel, në Kur'anin Fisnik thotë: **"O ti Pejgamber, thuaju grave tua, bijave tua dhe grave të besimtarëve le të vëjnë shamitë (mbulojë) e veta mbi trupin e tyre, pse kjo është më afër që ato të njihen (se nuk janë rrugaçe) e të mos ofendohen. All-llahu fal gabimet e kaluara, Ai është mëshirues".** [Suretul El-Ahzab: 59] **,** ky ajet është argument se fytyra e femrës është avret dhe duhet të mbulohet ashtu siç e ka transmetuar **Ibnu Xheriri** dhe **Ibnu Ebu Hatim** dhe **Ibn Merduvejh** nga **Ali ibn Ebi Talha** nga komentuesi i Kur'anit **Abullah ibn Abbasi** radijaAllahu anhuma, se ka thënë: Se Allahu me këtë ajet, i ka urdhëruar gratë e besimtarëve, kur të dalin nga shtëpitë e tyre për ndonjë nevojë, ti mbulojnë fytyrat e tyre duke filluar, prej kokave të tyre me xhilbab (rrobë që e mbulon gjithë trupin e femrës), dhe të mos shfaqin përveç njërit sy (që ta sheh rrugën), ky është mendimi i Ibnu Abasit komentuesit më të madh të Kura'nit, prej Sahabëve i cili ka thënë: Se nuk ka asnjë ajet në Kur'an, e që nuk e di se kur dhe cilin vend ka zbritur dhe për çfarë ka zbritur, dhe gjithashtu transmeton **Ibnu Xheriri** dhe **Ibn Ebu Hatim** dhe **Ibn Merduvejhi** nga **Muhamed ibn Sirini** Allahu qoftë i kënaqur me të, thotë: E kamë pyetur **Abiden** (një prej dijetarëve të mdhenjë prej selefëve), rreth komentit të ajetit: **"Le të vëjnë shamitë (mbulojë) e veta mbi trupin e tyre",** ju ka përgjigjur kështu, e ka ngritë mbulesen në të cilën ka qenë ulur dhe e ka mbuluar me të kokën e tij, deri tek vetullat pastaj ka mbuluar fytyrën e tij, duke e lënë të zbuluar syrin e majtë dhe ka thënë, ky është kuptimi i ajetit.

Pra ky ajet është argument që tregon obligueshmërinë e nikabit, dhe kjo është edhe fjala e **Ibn Abbasit, Abides, Muhamed ibn Sirinit, Ibn Xheririt, Abdullah ibn Mes'udit, Vahidijut, Muhamed ibnu Kaab, Hasan el-Basriut, Seid ibnu Xhubejrit** të gjithë këta prej dijetarëve kanë thënë kështu në kuptimin e këtij ajeti siç e përmendëm shembullin më lartë dhe gjithashtu këtë mendim e mbanë edhe **Ibnu**

**Xhevzije, Nesefiju, Raziu, Zamahsheriu, Begaviu, Bejdaviu, Ibn Tejmije, Ibn Kajimi, Ibnu Kethiri, Sujuti, Shenkiti, Xhezairiju, Sadi, Abdul Aziz Ibn baz, Uthejmini**, të gjithë këta dijetarë thonë se ky ajet është argument për obliguëshmerinë e Nikabit.

Ka thënë **shejh Shenkiti** Allahu e mëshiroftë: Në këtë ajet ka fakt të qartë ku tregon obligueshmërinë e mbulimit të fytyrës; **"O ti Pejgamber, thuaju grave tua, bijave tua",** thotë Shenkiti pyet cilin do që thotë se nikabi është haram, a kanë qenë gratë e Pejgamberit alejhi selam me nikab? Do të përgjigjen se po, nikabi për gratë e Pejgamberit a është obligim apo e pelqyeshme?, do të përgjigjen se ka qenë obligim mandej do të thonë se kjo ka qenë e veçantë, vetëm për gratë e Pejgamberit alejhi selam, ne ju përgjigjemi se nuk ka argument, që tregon se ajo ka qenë vetëm për gratë e Pejgamberit alejhi selam.
Asnjë nuk dyshon se nikabi nuk ka qenë obligim për gratë e Pejgamberit aljhi selam e nëse pajtohemi me këtë atëherë ajeti vazhdon: **"...dhe grave të besimtarëve le të vëjnë shamitë (mbulojë) e veta mbi trupin e tyre"** , në këtë ajet menjëherë po përmenden edhe gratë e besimtarëve, atëherë gjykimi është i njëjtë edhe për gratë e besimtarëve, sepse janë përmendur në të njejtin ajet pas grave dhe bijave të Pejgamberit alejhi selam dhe jane urdhëruar me të njejtin urdhër, dhe kushdo që deshiron që ta veçoj apo ta kushtëzoj pas urdhërit te pergjithshem(i cili përfshinë grate ,bijat e Pejgamberit alejhi selam dhe gratë e Besimtarëve duke thënë se kjo është veqori vetëm për gratë dhe bijat e Pejgamberit alejhi selam ) atëherë ju themi cili është argumenti se kjo është veqori vetëm për gratë e Pejgamberit alejhi selam , dhe për këtë nuk ka argument.

Kurse ata të cilët nuk janë pajtuar me këtë thonë, ky ajet është argument i cili tregon lejimin e zbulimit të fytyrës, mirëpo ky mendim është i gabuar sepse xhilbabi në gjuhën arabe ka për qellim çka vendoset mbi kokë deri tek gjoksi duke e mbuluar kokën hapjen tek qafa dhe atë çka gjendet në mes tyre, dhe kjo është fytyra. Kurse ajeti tjetër ku thotë **Allahu** Te'ala: **"Le të hedhin mbulesat e tyre mbi krahrorin e tyre",** kanë thënë ka kuptimin me vendosë mbulesen mbi

kokën e tyre dhe krahrorin e tyre d.m.th, mbi gjoks dhe nuk është përmendur fytyra, ju kanë përgjigjur ata që obligojnë mbulimin e fytyrës duke thënë: Pse atëherë ajeti nuk e ka permendur qafën, dhe qafa, është pjesë e turpshme tek të gjithë dijetarët apo jo?!, pa dyshim se do të thonë po, atëherë nuk ka ardhë në ajet sikurse fytyra, mirëpo në ajet përmendet vetëm mbulimi i kokës dhe krahërorit, si zakonisht xhilbabi është mbules që mbulon kokën gjoksin, dhe për atë ka ardhë në ajet xhilbab që mbulon kokën gjoksin apo krahrorin dhe atë çka ka në mes tyre, e ajo është qafa dhe fëtyra, dhe ky është mendimi i Ibn Mes'udit për ajetin që përmendem më herët: "**Le të vëjnë shamitë (mbulojë) e veta mbi trupin e tyre**…", sepse është argument për obligueshmërin e nikabit, dhe kjo është një prej mendimeve më të përhapura të **Imam Ahmedit** dhe një grup tjerësh prej dijetarëve siç është **Imam Shafiu** rahimehullahu xhemaian.

## Argumenti i dytë:

Argument tjetër, që tregonë obligueshmërinë e mbulimit të fytyrës është ajeti: "**E kur kërkoni prej tyre (grave të Pejgamberit) ndonjë send, atë kërkojeni pas perdes (mbuleses), kjo është më pastër për zemrat tuaja dhe të tyre".** [Suretu El-Ahzab: 53]

Ka thënë **Imam Taberiu**, nëse kerkoni diçka prej grave të Pejgamberit dhe grave të besimtareve atëherë kërkoni pas perdes apo mbulesës, mbulesa është dy lloje mbulesa e trupit me rroba dhe mbulesa në një vend të caktuar sikurse perdëja. Të kthehemi tek kuptimi i ajetit, ky ajet ka zbritur në muajin Dhul Ka'de, në vitin e pestë hixhrij dhe ky ajet përfshin gratë e Pejgamberit në radhë të parë, dhe gratë e Pejgamberit të gjitha kanë qenë me nikab, dhe zemrat e tyre pa dyshim se kanë qenë zemrat më të pastërta prej krejt grave tjera, dhe e kanë pasur të ndaluar të martohen me dikë tjetër pas Pejgamberit alejhi selam, edhe megjithatë ka thënë **Allahu** Te'ala: "**Kjo është më pastër për zemrat tuaja dhe të tyre",** e çfarë mund të themi për gratë tjera pos grave të Pejgamberit, që e kemi hallall të martohemi me to, dhe që zemrat e tyre mund të sprovohen më lehtë nga njerëzit e rrugës, a lejohet për ato, të kenë të zbuluara fëtyrat e tyre?!.

Gratë e Pejgamberit alejhi selam janë nënat e besimtarëve e kanë pasur haram të martohen besimtarët me ato përgjithmonë, dhe megjithatë **Allahu** ka thënë për to nëse kërkoni diçka prej tyre atëherë kërkojeni pas perdës, sepse kjo është me e qetë dhe më pastër për zemrat e juaja dhe zemrat e tyre, dhe se nikabi për ato ka qenë obligim me pajtimin e gjithë dijetarëve, kurse në anën tjetër, gratë e tjera të cilat e kemi hallall martesën me ato dhe nuk jane sikurse Gratë e Pejgamberit alejhi selam me iman të themi se për ato nuk është obligim nikabi dhe se lejohet zbulimi i fytyrës?! Jo ska mundësi! Atëherë ky është argument i qartë që obligon mbulimin e fytyrës.

## Argumenti i tretë:

Thotë **Allahu** në Kur'anin Fisnik: **"Thuaju edhe besimtareve të ndalin shikimet e tyre, të ruajnë pjesët e turpshme të trupit të tyre. të mos zbulojnë stolitë e tyre përveç atyre që janë të dukshme".** [Suretu En-Nur: 31],

është vërtetuar nga **Abdullah ibn Mesudi** se ka thënë në kuptimin e këtij ajeti: **"të mos zbulojnë stolitë e tyre përveç atyre që janë të dukshme",** se stolitë e dukshme ka për qëllim këtu rrobat e jashtme që shihen, kurse **Ibn Abbasi** ka thënë të kundërtën çka ka thënë **Ibn Mesudi**, sepse **Ibn Mesudi** ka thënë se ajo çka duket prej stolive të dukshme përfshinë fytyrën dhe duart, unazën dhe kohli (që vëhet në sy).

Kanë thënë dijetarët të gjitha transmetimet të cilat i janë mbeshtet Ibn Abassit në lidhje me komentin e këtij ajeti se ka për qëllim zbulimin e fytyrës dhe duarve, kanë thënë se janë të dobëta në zinxhirin e tyre (zinxhir i transmetimit ka për qëllim vargun e transmetuesve deri tek **Ibn Abbasi**).

Ka thënë **Sindij** transmetimi **i Ibn Xheririt** (d.m.th që e transmeton këtë fjalë të **Ibn Abbasit**), është i rënë apo i shkëputur dhe transmetimi i **Bejhakiut** po të njëjtën fjalë të **Ibn Abbasit**, zinxhiri i tij është i dobët, edhe në qoftë se themi se ky transmetim i **Ibn Abbasit** është i vërtetë, pra zbulimi i fytyrës dhe duarve themi se me këtë e ka pasur përqëllim për gjendjen e grave para se te zbriste ajeti që obligon mbulesen d.m.th, ajetin që kemi përmendur më herët, ku thotë: **"O ti**

**Pejgamber, thuaju grave tua, bijave tua dhe grave të besimtarëve le të vëjnë shamitë (mbulojë) e veta mbi trupin e tyre**", ky është ajeti që obligon mbulesën e femrës.

Argument për këtë është se **Ibn Abbasi** ka thënë këtë, për gjendjen e grave para zbritjes së ajetit të mbulesës është se, nëse i hapim të gjitha librat që mirren me komentimin e Kur'anit dhe lexojmë komentin e ajetit ku thotë: **"E kur kërkoni prej tyre (grave të Pejgamberit) ndonjë send, atë kërkojeni pas perdes(mbuleses),** dhe komentin e ajetit: **"O ti Pejgamber, thuaju grave tua, bijave tua dhe grave të besimtarëve le të vëjnë shamitë (mbulojë) e veta mbi trupin e tyre**", gjejmë se **Ibni Abbasi** ka thënë se fytyra e femrës është avret dhe obligohet ta mbuloj atë, dhe nëse del jashtë nuk i lejohet asaj të zbulojë asgjë përveç se njërit sy që të shikon rrugën, dhe ai me këtë nuk e ka kundërshtuar fjalën e tij sepse ajo çfarë është transmetuar në fjalën e mëhershme është transmetim i dobët, dhe nuk argumentohemi me të, por edhe nëse është i vërtetë atëherë, këtë e ka thënë për gjendjen para se të bëhej obligim mbulesa.

Ka thënë **Ibnu Tejmije** se **Ibnu Mesudi** ka përmendur çështjen e fundit prej dy çështjeve, stolia e dukshme pra rrobet. Kurse **Ibnu Abbasi** ka përmendur çështjen e parë prej dy çështjeve e kjo është gjendja e grave para zbritjes së mbuleses.

Ka thënë **Imam Ahmedi** në komentin e këtij ajeti: **"Të mos zbulojnë stolitë e tyre përveç atyre që janë të dukshme"**, këtu stolia në këtë ajet ka për qëllim ajo çfarë i lejohet femrës ti duket, e ato janë rrobet e jashtme dhe çdo pjesë e saj është avret qoftë edhe thoni i saj.

Nëse pyesim se fjala **Zine**, ae ka për qellim stolin në ajet, apo çfarë kuptimi ka në gjuhën arabe.

A ka për qëllim trupin e gruas, apo ajo çka e zbukuron trupin e saj?

**Stoli** (apo **Zine**), në gjuhën arabe sikurse ka thënë **shejh Shenkiti**, është ajo me çka zbukurohet femra me të, dhe çka është jashta natyrshmërisë së saj, sikurse stolitë e arit apo të argjendit apo rrobat e saja, **Allahu** Az-ze vexhel thotë në Kur'anin Fisnik: **"O bijtë e Ademit, vishuni bukur për çdo namaz (lutje)…"** [Suretu El-A'raf: 31]

Ka urdhëruar **Allahu** që muslimani të zbukurohet për çdo namaz, e si të zbukurohet? Të zbukurohet duke veshur rroba të pastra të vendos erë të mirë, të

kreh flokët, mjekrrën d.m.th, stoli quhet ajo çka është jashtë natyrshmërisë në të cilën është krijuar njeriu, dhe nëse themi se fytyra dhe duart janë stoli atëherë kemi komentuar në kontrast me atë që është e njohur në gjuhën arabe dhe Kur'ani ka zbritur në gjuhën e pastër arabe të qartë, në gjuhen e popullit ashtu si ata e kanë përdorur, thotë Imam Shenkiti është e njohur tek njerëzit se bukuria më e madhe, dhe që më së shumti i tërheq njerëzit, dhe që më së shumti që bënë fitne është fytyra, dhe njiashtu është pjesë që e shikon i fejuari atë që donë ta fejonë sepse fetyra është pjesë që tregon bukurin e femrës, ajo është pasqyra e bukurisë së femrës.

Janë pajtuar të gjithë dijetarët që gruaja duhet ti mbuloj flokët dhe këmbët e saja, sepse ata të cilët thonë se fytyra e femrës nuk është pjesë e turpshme, i pyesim po këmbet e saja çfarë janë? Do të thonë se pjesë e turpshme janë tek të gjithë dijetarët, prapë i pyesim po thonjët e këmbës a janë pjese e turpshme? Ata prapë do të përgjigjen se avret janë, atëherë ndalemi dhe u themi, a këmba apo fytyra? Cila është më e bukur, përderisa po thoni se këmba është avret pa kurrfarë polemike në të, po fytyra e cila është origjina e bukurisë së femrës, e tash pyesim, a ajo sëpari duhet të mbulohet apo këmba, cila është me e bukur, cila më së shumti i tërhëq njerëzit, a fytyra apo këmba, porse **Allahu** ka zbritur ajete në çështjen e një gruaje e cila ka goditur me këmben e saj tokën duke shfaqë, zërin e këpucës, stolinë bukurinë e saj, shiko se çfarë thitë Kur'ani Fisnik: "**Le të mos kërcasin me këmbët e tyre për ta zbuluar fshehtësinë nga stolitë e tyre.**" [Suretu En-Nur: 31]

Zbulimi i fytyrës tek femra, a është më tërheqëse për njerëzit dhe më fitne apo zhurma e këpucës së saj? Përgjigjeja është padyshim se fytyra saj.

## Argumenti i katërt:

Kemi fjalën e **Allahut** të cilën e përmendëm më herët: **"Le të hedhin mbulesat e tyre mbi krahrorin e tyre",** ka thene shejkhul Islam **Ibnu Tejmije,** El-Humur (mbulesë) quhet ajo me te cilën mbulohet koka, fytyra, qafa dhe gjoksi.

**K**a thënë Imam Buhariu në kapitullin e tij në lidhje me ajetin e lartëpërmendur, se transmetohet nga **Urve** se **Aishja,** radijaAllahu anha ka thënë Allahu i mëshiroftë gratë e muhaxhirëve (emigrueseve nga meka për në medine) sepse kur ka zbritur Allahu ajetin: **"Le të hedhin mbulesat e tyre mbi krahërorin e tyre"**, kanë grisur pëlhurat dhe prej rrobeve çfarë kanë pasur dhe kanë mbuluar me to krejt trupin, ka thënë Ibnu Haxher El-Askalani në Fet'hul-Bari në komentin e këtij hadithi, se kanë mbuluar, duke pasur për qëllim fytyrat e tyre.

## Argumenti i pestë:

Fjala e **Allahut** Te'ala ku thotë: **"E gratë e moshuara, të cilat nuk dëshirojnë martesë më, nuk është mëkat ta heqin petkun mbulues të tyre, po duke mos qenë zbuluese të bukurive, megjithëqë më së miri është për to të jenë të përmbajtura."** [Suretu En-Nur: 60]
Ka thënë shejh **Bin Bazi** nuk është mëkat për gratë e moshuara që të heqin mbulesën e tyre nga fytyra pra nikabin, dhe kuptohet nga kjo se përveç të moshuarave është mëkat të heqin perçen nga fytyrat e tyre, mirëpo edhe nëse është e moshuar asaj nuk i lejohet të shfaqet burrave të huaj e zbukurar dhe në këtë rast i ndalohet heqja e perçes, edhe pse e moshuar dhe ka bërë **Allahu** për to lehtësim, prapë në fund të ajetit ka thënë: **"Me gjithse më së mi është për to të jenë të përmbajtura"**.

## Argumenti i gjashtë:

Transmeton **Imam Taberaniu** në përmbledhjen e tij "**EL-KEBIR**", dhe **El-Hajthemiu** nga **Abdullah ibn Mesudi** radiAllahu anhu e ky nga i Dërguari i **Allahut,** se ka thënë: "**Gruaja është avret** (I gjithë trupi i saj, është pjesë e turpshme), e ka nxjerrë këtë hadith **Imam Tirmidhiu** dhe ka thënë se hadithi është i mirë. Ky hadith tregon se të gjitha pjesët e trupit të femrës janë të turpshme në prani të burrave të huaj, dhe pa marrë parasysh fytyra e saj apo

ndonjë pjesë tjetër të saj, e ka përmendur **Imam Ibn Tejmije** nga **Imam Ahmedi** rahimeullah se ai ka thënë: Edhe thoni i gruas është avret (pjesë e trupshme), dhe nëse del nga shtëpia e saj mos të shfaq asgjë nga trupi i saj dhe as këpucët e saja sepse ajo ia vizaton dhe tregon madhësin e këmbës së saj.

## Argumenti i shtatë:

Transmeton **Imam Buhariu** në sahihun e tij nga **Abdullah Ibn Omeri** radiAllahu anhu se ka thënë: Ka thënë i **Dërguari** i **Allahut**, sala Allahu alejhi ve selem: "Mos të ven nikab gruaja dhe mos ti vesh dorezat e saja duke qenë në **Ihram** (veshje e veçant për haxhiun sh.p), duhet të pasur parasysh se këtë argument e kanë përdorur të dy grupet prej dijetarëve sa i përket çeshtjes së nikabit dhe secili është argumentue me përpjekjen e vet për të përkrahur mendimin e tij, ka thënë **Ibnu Tejmije** dhe **Kadij El-Malikij Ibn El-Arabij** dhe **Ebu El-Hisham Abdullah El-Ensari**, thonë se ky hadith tregon se nikabi dhe dorezat ka qenë të njohura për gratë në kohën e pejgamberit alejhi selam dhe se pejgamberi nuk ka thënë që gruaja në **Ihram** mos të mbulojë fytyrën dhe duart, por ka thënë të mos vendos nikabin, athua pse? Sikurse e dini se **Umreja** dhe **Haxhi** kane **Ihram** ka veshje të veçant sikur te meshkujt ashtu edhe tek femrat, pejgamberi alejhi selam ka ndaluar të vishen rroba të qepura a po rrobe të përditshme sikurse këmisheja etj, duke qenë në Ihram mirëpo nuk ka thënë që të zbulohet avreti porse të jenë dy pjesë që të mbulojnë pjesën e poshtme dhe të lartë kur është fjala tek meshkujt, kurse tek femrat ka thënë të mos vënë nikabin që ka për qëllim pjesë e veçant që vihet në fytyrë, veç asaj që mbulon kokën dhe trupin, mirpo nuk ka thënë që mos të mbulohet fytyra, dhe më së miri që e kanë kuptue këtë rregull kanë qenë pa dyshim gratë e pejgamberit alejhi selam, sikurse transmeton Imam Bejhakiu dhe Imam Ahmedi se Aisha radiAllahu anha, është pyetur qka duhet të vesh gruaja me ihram (d.m.th cili është ihrami i femrës), ka thënë mos të vej nikabin dhe mos të vendos një pjese që mbulon vetëm gojën dhe hundën, mirëpo të mbuloj fytyrën e saj me rrobën që e ka të veshur mbi kokë (të lëshoj teposhtë), dhe ka thënë kur kanë kaluar udhëtarët duke qenë në haxh kena lëshuar xhilababat tonë mbi

fytyrat tona duke i mbuluar ato. Nga kjo kuptojmë se përderisa nuk lejohet të vihet nikabi gjatë haxhit atëherë zëvendësohet me pjesën e rrobës e cila lëshohet mbi fytyrë, dhe ky është argument që tregon obligueshmërinë e mbulimit të fytyrës.

## Argumenti i tetë:

Nga **Abullah Ibn Omer** radiAllahu anhuma ka thënë; ka thënë i Dërguari i **Allahut**, sala Allahu alehji ve selem: "Kush e lëshon rrobën e tij ndër zogin e këmbës së tij **Allahu** nuk e shikon atë person ditën e gjykimit. Atëherë e ka pyetur Ummu Seleme radiAllahu anha, e si të veprojnë gratë me rrobet e tyre që i lëshojnë për toke, i Dërguari i **Allahut** ka thënë të lëshojnë vetëm një pëllembe: ka thën Ummu Seleme po ka mundësi të zbulohet këmba, ka thënë atëherë le ta lëshojnë rrobën sa masa e një krahu dhe mos të shtojnë më shumë, ka thënë ky është argument që tregon obligueshmërinë e mbulimit të fytyrës, sepse ka ixhma (koncenzuesi i të gjithë dijetarëve), që këmba është pjesë e turpshme e femrës dhe obligohet të mbulohet e nuk dyshohet për fytyrën ku e gjithë bukuria e femres është aty, dhe kjo është tëheqje e vërejtjes e asaj çka është më e ulët sikurse këmba të asaj çka është më e madhe sikurse fytyra.

## Argumenti i nëntë:

Nga nëna e besimtareve Aisheja radiAllahu anha ka thënë ashtu siç e transmeton Imam Buhariu në ngjarjen e shpifjes për Aishen siç, është e njohur se ka thënë: përderisa isha ulur në vendin tim më koti gjumi dhe fjeta, dhe ka qenë Safvan Ibn Mua'tal El Sulejmij, i fundit prej ushtrisë dhe kur mbrriti tek vendi ku isha ulur më ka parë në rroba të zeza kurse unë isha fjetur dhe kur u afrua më njohi kur më pa, sepse më ka parë edhe para se të zbriste obligueshmëria e mbulesës, thotë dhe në atë moment më ka dalë gjumi dhe e mbulova fytyrën time me xhilbab. Dhe ky është argument se nikabi ka qenë obligim.

## Argumenti i dhjetë:

**T**ransmeton Imam Buhariu në sahihun e tij nga **Enes Ibn Maliku** radiAllahu anhu, me rastin e martesës së pajgamberit alejhi selam me **Safijen** radiAllahu anha, dhe kanë thënë mulimanët për këtë, se a eshte prej grave të pejgamberit apo është prej robëreshave që e ka të lejuar, kanë thënë në qoftë se e venë mbulesën atëherë është prej grave të cilat i ka martuar dhe është prej nënave të besimtareve, e në qoftë se nuk mbulohet atëherë është prej robëreshave, dhe pasi që e vendosi mbulesen para njerëzeve, dhe sahabët polimizuan a është prej grave të pejgamberit alejhi selam apo prej robëreshave sepse ishte e njohur se gratë e pejgamberit alejhi selam, e kinshin obligim mbulimin e fytyrës kurse robëreshat bile nëse edhe ato bëjnë fitne atëherë e mbulojnë fytyrën e tyre me dëshirën e tyre, dhe kur e kanë parë sahabet se safija është e mbuluar e kanë kuptuar se e ka liruar atë njëherë dhe është martuar pastaj më të sepse siç thamë se femra e lirë e ka obligim mbulimin e fytyrës për dallim nga robëresha.

## Argumenti i njëmbëdhjetë:

Transmeton **Urve** nga **Aishe** radiAllahu anha se ka thënë: "**Allahu** i mëshiroftë gratë e para të muhaxhireve kur ka zbritur **Allahu** ajetin: "**Le të hedhin mbulesat e tyre mbi krahrorine tyre",** kanë grisur rrobat dhe pëlhurat e tyre dhe janë mbuluar me to, transmeton **Ibn Merduvejhi** nga Aishe se ka thënë: "**Allahu** i mëshiroftë graë e Ensareve sepse kur ka zbritur ajeti: **" O ti Pejgamber, thuaju grave tua, bijave tua dhe grave të besimtarëve le të vëjnë shamitë (mbulojë) e veta mbi trupin e tyre",** thotë kanë shkyer rrobet e tyre dhe janë mbuluar me to tërësisht dhe kur janë falur pas pejgamberit alejhi selam sikur të kishte në kokat e tyre korba, sepse shumica e grave të sahabeve rrobat e tyre kanë qenë të zeza (Ngjyra e zezë ka qenë e preferuara e sahabeshave shkaku i asaj se ngjyra e zezë është njëra nga ngjyrat që nuk e tërheqin syrin e burrit. **Sh.p**).

**Argumenti i dymbëdhjetë:**

**T**ransmetohet nga **Aishe** radiAllahu anha se ka thënë : "Kur kanë kaluar njerëzit të hipur në kafshët e tyre pranë nesh kurse ne kemi qenë me pejgamberin alejhi selam në ihram (gjatë umres ose haxhit), kur janë afruar pranë nesh kemi mbuluar fytyrat tona dhe kur shkonin pastaj i zbulonim fytyrat.

**Argumenti i trembëdhjetë:**

Transmeton **Hakimi** dhe hadithi është sahih me kushtet e Buhariut dhe Muslimit dhe e ka pranuar Imam Dhehebiu nga **Fatime Bintu Mundhir** nga **Esma Bintu Ebi Bekr** radiAllahu Anha se ka thënë: I kemi mbuluar fytyrat tona në prani të burrave të huaj dhe i kemi zbuluar ato më parë gjatë ihramit ( jo në praninë e burrave).

**Argumenti i katërmbëdhjetë:**

**T**ransmeton imam **Maliku** në librin e tij "**El-Muveta**" dhe Hakimi e ka bërë Sahih nga **Esma** radiAllahu anha: Thotë i kena mbuluar fytyrat tona duke qenë në ihram. Dhe ky ështe argument se obligueshmëria e mbulimit të fytyrës nuk ka qenë vetëm për gratë e pejgamberit alejhi selam, sepse **Esma** ka qenë motra e **Aishes** dhe bija e **Ebu Bekrit** r.a, dhe për derisa ka thënë me fjalën e kemi mbuluar fytyrën kjo përfshinë të gjitha gratë e sahabeve të pejgamberit alejhi selam.

**Argumenti i pesëmbëdhjetë:**

**T**ransmeton **Said Ibn Mensur** në sunenin e tij dhe Imam Tirmidhiu në sunenin e tij, i cili ka thënë se hadithi është hasen (grada e hadithit hasen apo i mirë në

shqip është prej haditheve që obligohet të punuarit me të), dhe Nesaiu ka thënë se vargu i këtij transmetimi është sahih dhe se transmetuesit janë të besueshëm nga **Mugire Ibnu Shuebe** radiAllahu anhu se ka thënë: "Kamë ardhur te pejgamberi alejhi selam dhe i përmenda atij një grua të cilën dëshiroja ta fejoj dhe më tha shko tek ajo dhe shiko atë sepse kjo është më mirë për juve dhe për zemrat tuaja në mënyrë që të pëlqeheni, vazhdon dhe thotë shkova tek ajo gruaja, ndërsa ajo ishte prej ensareve dhe fejova atë prej prindërve të saj dhe i lajmërova atë për këshillën e pejgamberit alejhi selam, mirëpo ky gjest sikur ju erdh si çudi, pasi e urrenin këtë veprim dhe më thanë vërtetë të ka thënë pejgamberi alejhi Selam të veprosh kështu, dhe thotë atëherë dëgjova vajzën duke thënë nga brenda në qoftë se pejgamberi alejhi selam të ka urdhëruar të më shikosh atëherë më shiko, e në qoftë se nuk të ka urdhëruar atëherë mos e benë atë, thotë dhe e shikova atë dhe mandej e martova dhe ky është argument se ajo ka qenë e mbuluar në fytyrë dhe e kanë urryer ta shikojnë vajzën e tyre, mirëpo pasi që pejgamberi alejhi selam e kishte lejuar një gjë të till për fejes, që të shikohet fytyra dhe duart atëherë ka pranuar.

## Argumenti i gjashtëmbëdhjetë:

**T**ransmeton Imam Buhariu nga **Aisheja** radiAllahu anha se ka thënë: "Ka dalë **Sevda** pra gruaja e pejgamberit alejhi selam pasi që ishte bërë obligim mbulesa për nevojat e saja, dhe e cila ishte e njohur me pamjen e saj të shëndoshë dhe të gjithë e kanë njohur kush e ka parë, dhe njëherit e kishte parë **Omer Ibn El-Hattab** dhe i ka thënë oj **Sevda** vallahi ti nuk mund të fshehesh nga ne, mirëpo shiko se si po del, dhe ky është argument se fytyra e saj ka qenë e mbuluar mirëpo e ka njohur atë në bazë të shëndetit të saj.

## Argumenti i shtatëmbëdhjetë:

Ata të cilët ka thënë se nikabi është obligim: "**Ebu Bekr Er-RRazi**, **El Xhasas El-Hanefi** në tesirin e tij, ka thënë në koment të ajetit: **"Le të vëjnë shamitë (mbulojë)**

**e veta mbi trupin e tyre" ,** se femra e re obligohet të mbulojë fytyrën e saj dhe dy duart e saja në pranin e të huajve.

-**Ebu Bekr El-Arabi El Malikij** ka thënë në komentin e ajetit: **"E kur kërkoni prej tyre (grave të Pejgamberit) ndonjë send, atë kërkojeni pas perdes (mbules**ës**)",** ka thënë femra krejt ajo është avret (e turpshme), trupi i saj dhe zëri i saj edhe pse ka kontradikta në çështejen e zërit edhe pse ky është imam prej imameve të mëdhenjë dhe ka thënë se i gjithë trupi i saj është avret dhe nuk i lejohet të zbuloi asgjë prej tij vetëm se kur është patjetër sikur për dëshmi ose për fejes ose nëse është patjetër te zbulohet para mjekut.

**K**a thënë **En-Nesefij** në tefsirin e tij dhe ky është prej hoxhallarëve të hanefive në medhheb ka thënë në komentin e këtij ajetit: **"Le të vëjnë shamitë (mbulojë) e veta mbi trupin e tyre",** le të lëshojnë mbi trupin e tyre dhe le të mbulojnë fytyrat e tyre.

**Shejh Islam Ibnu Tejmije**, i cili ishte në medhhebin **Hanbelij** ka thënë: Zbulimi i fytyrës për gratë në pranin e burrave të huaj nuk është lejuar dhe ai që është përgjegjës në shtetin islam i cili urdhëron për të mirë dhe ndalon nga e keqja i takon ta denoj kush e vepron dhe del prej femrave me fytyrë të zbuluar.

**Ibnu El-Kajim** ka thënë në librin e tij "**ILAMU EL-MUVAKI'INE**" ka thënë se avreti është dy lloje avreti i cili është haram për tu shiquar dhe avreti gjatë namazit ka thënë për atë femër që është jo robëresh e lirë pra lejohet të falet duke zbuluar fytyrën dhe dy duart në qoftë se nuk shihet nga burrat e huaj kurse avreti i shiqimit pra çka lejohet të shiqojnë të tjerët dhe çka obligohet të mbulojë në prani të tjerëve nuk i lejohet asaj të del qoftë në rrugë apo në treg apo në vendet ku tubohen njerëzit kështu porse ajo patjetër duhet të mbulojë të gjithë trupin e saj. **Tekijudin Es-Subkij**, Imam i medhhebit **Shafiij** ka thënë: se më afër tek sahabët e pejgamberit alejhi selam ka qenë, se zbulimi i fytyrës dhe duarve të femrës është avret për tu shiquar.

**Imam Es-Sujuti** në tefsirin e tij ka thënë në komentin e ajetit: **"Le të vëjnë shamitë (mbulojë) e veta mbi trupin e tyre",** ky ajet përfshinë të gjitha femrat e besimtareve dhe në të përfshinë obligimin e mbulimit të kokës të fytyrës dhe duarve dhe gjithë trupin.

-**El-Hafidh Ibnu Haxher** ka thënë rreth hadithit të Aishes se kur ka zbritur ajeti: "**Le të hedhin mbulesat e tyre mbi krahrorine tyre",** se kanë grisur rrobat dhe pëlhurat dhe janë mbuluar me to, ka thënë e ka kuptimin se ato gra kanë mbuluar fytyrat e tyre.

**K**anë thënë **Hanefitë** në bazat e medhhebit hanefij se i lejohet femrës zbulimi i fytyrës dhe duarve me kusht që të mos ketë fitne (d.m.th, mos të jetë shkak fitneja), mirëpo tek Hanefitë e mëvonshëm kanë thënë obligohet mbulimi i fytyrës përshkak të përhapjes së fesadit dhe për ti ikur fitneve.

**Ebu hanifeja** ka qenë prej tabiinëve dhe ka arritur disa prej sahabeve pra ka jetuar në gjeneratat më të mira që njeh islami kur ka pasur dinë, e burrëri, krenari e moral.

**Medhhebi Malikij** kanë thënë se trupi i femrës është avret i tëri në përjashtim të fytyrës dhe duarve.

**Medhhebi Shafiij** ka thënë nëse i friksohet fitnes atëherë duhet të mbulojë fytyrën dhe duart, dhe këta e kanë mendimin sikur se hanefitë.

Kurse **Ahmed Ibn Hanbel** ka thënë se nikabi është obligim, ka fitne apo nuk ka, është obligim fetarë.

**D**he si përfundim nga kjo që thamë është se të gjitha katër medhhebet janë të pajtimit për obligueshmerinë e mbulimit të fytyrës për femrën dhe gjithë trupin e saj dhe në qoftë se përhapet fitneja dhe fesadi (d.m.th, shtohet imoraliteti dhe mëkatet tjera).

**K**urse ne pa dyshim, sot jemi në një kohë bashkohore, në kohën kur bëhen martesat në bazë të adeteve edhe pse kjo nuk quhet martesë por kjo quhet imoralitet në kohën ku janë përhapur pushimet nëpër plazhe në kohën e internetit dhe mediave televizive a ka pasë shthurje dhe fitne ndonjëherë në historinë e njerëzimit më shume se tash dhe a ka më shkatërrim pas gjithë kësaj.

-Janë pajtuar të gjithë dijatarët për mbulimin e femrës para njerëzve të huaj dhe ky është përgjigje ndaj atyre që thonë se nikabi është bidat (risi) dhe me gjithë polemikën qysh herët në mes dijetarëve në këtë çështje sikurse hanefit, malikit dhe shafiitë kanë thënë se nikabi është obligim në kohën e fitneve kurse hanbelite kanë thënë obligim në të gjitha rastet, dhe me gjithë këtë polemikë që përmendëm ky është vetëm një polemik në aspektin teorik, kurse në atë praktik

dihet se gruaja e **Ebu Hanifes** ka qenë me nikab dhe vajzat e tij kanë qenë gjithashtu me nikab kjo çështje pra në aspektin teorik, kurse në aspektin praktik të gjitha gratë në atë kohë kanë qenë me nikab, sa që edhe në egjipt në vitin 1919 të gjitha gratë kanë qenë me nikab edhe ato të cilat nuk kanë bërë namaz, d.m.th çështja e cila diskutuam është polemikë në teori, kurse në praktikë apo realitet kanë qenë të gjithë gratë me nikab.

Ka thënë **Ibnu Tejmije** se praktikë dhe sunet e besimtarëve ka qenë në kohën e pejgamberit alejhi selam se femra e lirë ka qenë të mbulohen kurse robëreshat e kanë të lejuar të zbulohen.

Ka thënë **Ebu Hamid El-Gazali** vazhdojnë burrat në të gjitha kohërat që ti zbulojnë fytyrat e tyre kurse femrat vazhdojnë sikurse në të gjitha kohërat të mbulojnë fytyrat e tyre.

Ka thënë **Ibnu Haxheri**, është e njohur që gratë të dalin nëpër xhamia dhe tregje dhe udhëtime duke e mbuluar fytyrat e tyre në mënyrë që mos ti shohin njerëzit e huaj.

- **Kundërpërgjigje ndaj dyshimeve, dhe argumenteve të atyre që lejojnë zbulimin e fytyrës tek femra.**

1. Hadithi i **Esma bintu Ebu Bekr** r.a, kur hyri tek Pejgamberi alejhi selam ka pasur të veshura rrobe të holla (të tejdukshme), ndërsa pejgamberi alejhi selam ia ka kthyer shpinën, dhe i tha oj esma në qoftë se femra e arrinë moshën e mensturacionëve nuk i lejohet të zbuloj vetëm se këtë dhe këtë duke bërë me shenjë nga fytyra dhe duart, dhe që është bazë në argumentet e tyre që lejojnë zbulimin e fytyrës.

   **Demanti:**
   Së pari ky hadith ka disa dobësi (apo sëmundje që njihen te dijetarët e hadithit), ky hadith së pari është mursel pra ndalet tek Halid Ibnu Durejk, dhe ky nuk e ka mbërritur Aishen dhe ky është hadith i shkëputur, gjithashtu në vargun e transmetuesve ka një transmetues i cili është i dobët dhe nuk argumentohet me transmetimin e tij, ai është Said Ibnu Beshir dhe në këtë vargë është dhe katade i cili është mudelis (prej shenjave të dobësisë së hadithit që njihet tek dijetaret e hadithit), edhe nëse themi se ky hadith është i vërtetë pësëri nuk e qartëson se kjo ngjarje ka qenë pasi ka zbritur urdhëri për mbulesën. Gjithashtu dhe metni (teksti), i hadithit është munker (I refuzuar) sepse, si mund të paramendohet një gjë e tillë për Esmën bijën e të sinqertit Ebu Bekr Es-Sidukkut të del jashtë në rrugë me rrobe të holla të tejdukshme, kurse pejgamberi alejhi selam të ia tërheq vërejtjen, a mund të gjykojmë dhe ta paramendojmë një gjë të tillë në edukimin e Ebu Bekrit r.a ndaj bijës së tij!
   Ky hadith ka pasur defekte apo të meta, ashtu siç ka thënë Shejh Ibnu Bazi rahimehullah.
2. Hadithi i **gruas me faqe** të kuqe ashtu siç ka thënë pejgamberi alejhi selam: "O ju gra jepni sadaka sepse kamë parë se shumica e banorëve të xhehnemit janë gratë…", dhe është ngritur një grua e cila siç ka ardhur në transmetim me faqet e kuqe nga **Xhabiri** radiAllahu anhu se e ka parë atë,

dhe ndoshta mbulesa e saj është shfaqur nga fytyra e saj dhe është zbuluar pa dëshiren e saj, dhe se xhabirit i kanë shkuar sytë te ajo pa qëllim.

**Demanti:**

Kush thotë se pejgamberi alejhi selam e ka parë këtë grua me fytyrë të zbuluar, dhe nuk ja ka tërhequr vërejtjen atëherë e obligojmë të na argumentojë këtë me argumente, kurse ata që thonë se jo vetëm xhabiri e ka parë këtë, atëherë ne ju themi se këtë hadithi e ka transmetuar edhe Ibnu Abassi r.a, Ibnu Mesudi r.a, Abdullah Ibnu Umeri r.a, Ebu Hurejrah r.a, dhe Ebu Said El-Hudriju r.a, dhe asnjëri prej tyre nuk ka thënë se ka pasur faqet e kuqe përveç xhabirit r.a, atëherë kuptohet se ajo nuk ka pasur të zbuluar fytyrën, kurse në disa transmetime tjera, transmetohet se ajo ka qenë grua e zezë.

Transmeton Imam Ahmedi dhe Hakimi nga Abdullah ibn Mes'udi se Pejgamberi alejhi selam ju ka thënë, o ju gra… deri në fund të hadithit, dhe është ngritur një grua që ishte prej robëreshave, d.m.th e ka pasur të lejuar zbulimin e fytyres, kurse në një rivajet tjetër thuhet se gruaja ka qenë prej shkallës së ulët në mesin e grave që kuptohet se ka qenë robëreshë, pastaj fjala faqet e kuqe ka përqellim në gjuhën arabe d.m.th, pa marre edhe në qoftë se ajo e ka mbuluar fytyrën apo kuptimin tjetër se kjo grua ka mundësi të ketë qenë prej atyre grave që ia ka lejuar Allahu zbulimin e fytyrës d.m.th grat e moshuara, dhe kjo është e njohur në bazë të praktikës se ajo që pyet prej grave gjithmonë është më e moshuara në mesin e grave, thotë Shejh Uthejmini, në këtë ngjarje nuk ka asnjë shenjë se ka ndodhur para zbritjes apo pas zbritjes së obligueshmërisë së mbulesës, sikurse e dimë se ajeti i hixhabit (mbulesës) ka zbritur në vitin e gjashtë hixhrij, kurse pejgamberi ka filluar të falë namazin e bajramit që nga viti i dytë hixhrij, dhe ngjarja ka ndodhur në namazin e bajramit dhe kush mund ta dijë se kur ka ndodhur zbritja e ajeteve rreth mbulesës, në vitin e dytë, të tretin, të katërtin apo të pestin.

3- **H**adithi i **Hajthemijës** gjatë haxhit të cilën e ka kthyer kokën **Fadl Ibnu Abass** duke shikuar në drejtim të saj, Ibnu Abassi nuk e qartëson në hadith, se ajo ka qenë me fytyrë të zbuluar apo jo, mirëpo krejt ajo çfarë ka thënë është e bukur, dhe nuk transmetohet se pejgamberi alejhi selam e ka parë me fytyrë të zbuluar.

**Demanti:**

**K**jo mund të kuptohet nga **Ibnu Abasi** se ajo ka qenë në pamjen dhe sjelljen e sajë e mirë, apo ajo ka zbuluar duart e saja dhe ka parë bardhësin e duarve të sajë, dhe e vërteta është se Ibnu Abasi nuk ka qenë i pranishëm në këtë ngjarje mirëpo këtë e ka transmetuar vëllau i tij fadli i cili ka shikuar dhe se Ibnu Abassi në këtë kohe ka qenë i vogël fëmijë, kurse ata të cilët ka qenë të pranishëm në këtë ngjarje kanë qenë Fadli, Pejgamberi alejhi selam Abassi dhe Aliu dhe asnjëri prej tyre nuk ka thënë se ajo ka qenë e bukur, mirëpo për kundrazi Abasi është habitur kur ka parë pejgamberin alejhi selam duke e kthyer fytyrën e Fadlit në drejtim tjetër dhe i ka thënë o i dërguari i Allahut pse po ja kthen fytyrën, dhe në anën tjetër kjo grua ka qenë në haxh d.m.th me ihram dhe nuk i lejohet të mbaj nikab dhe doreza dhe se ka mundesi të e ketë parë në këtë gjendje, dhe se pejgamberi alejhi selam ja ka kthyer kokën Fadlit në anën tjetër mirëpo sikur të ishte kjo grua e zbuluar me fytyrë do të ja tërhiqte vërejten kësaj pejgamberi alejhi selam do ti thoshte mbuloje fytyrën.

4- **H**adithi tjetër me të cilin argumentohen për zbulimin e fytyrës është hadithi **i asaj gruaje** që ka propozue veten pejgamberit alejhi selam për martes dhe se pejgamberi alejhi selam e ka shikuar atë dhe kjo kuptohet se pejgamberi alejhi selam e ka pasur rolin e tij që shikon të fejuarën për ta fejuar dhe në këtë rast u është lejuar shikimi i sajë.

**Demantim:**

**M**irëpo nuk ka në hadith çka tregon se ajo ka zbuluar fytyrën e sajë, sepse shikimi dhe drejtimi i shikimit drejt saj nuk tregon se ajo ka pasur fytyrën e zbuluar mirëpo ka mundësi të shikoj në gjatësinë e sajë, dhe qëndrimin e saj duke qenë e mbuluar dhe keshtu ka thënë **Kadij Ebu Bekr El-Arabij**, dhe nuk vërtetohet se kjo grua ka ardhur te pejgamberi alejhi selam para se të bëhej obligim mbulesa apo pas, edhe pse në dukje shihet se kjo ka qenë para se tu zbriste ajeti i hixhabit, parashtrohet pyetja pse?

-Sepse sahabiu i cili ka thënë ma marto mua atëherë pasi që pejgamberi alejhi selam e ka refuzuar për vete ka qenë në kulmin e varfërisë ka thënë atëherë a ke edhe një unazë prej hekuri ka thënë nuk kamë, dhe gjendja e muslimanëve ka qenë në këtë kohë e mjerueshme në fillim të hixhretit dhe se pas betejës së Bënu-Kajnuka dhe Nadir dhe pas zbritjes së ajetit të hixhabit në vitin e gjashtë, dhe pas betejës së Kurejdhës ju ka hapur Allahu mirësitë e pejgamberit alejhi selam dhe muslimanëve dhe janë bërë muslimanët të pasur nga plaçkat e luftës, dhe nga kjo kuptohet se kjo ngjarje ka ndodhur para zbritjes së hixhabit.

5- **H**adithi i **Subeja Bintu Harith** të cilës i kishte vdekur burri duke qenë ajo shtatëzënë dhe pasi që është pastruar nga nifasi dhe është pastruar dhe zbukuruar dhe ka hyrë tek ajo Ebu Senabil dhe i ka thënë çka po të shohë se koke zbukuruar, deri në fund të hadithit.

**Demanti:**

**F**illimisht nuk ka argument në këtë hadith se ajo ka zbuluar fytyrën dhe duart, mirëpo ka pasur mundësi të ketë qenë e zbukuruar me rrobet e saja me stolitë e saja, ka thënë Ibnu Haxheri dhe një transmetim tjetër te Imam Ahmedi ku thotë se ka takuar Ebu Senabil kurse ajo kishte vënë kohl (që vendoset në sy) kurse në një transmetim tjetër thuhet se ka vënë parfum d.m.th, ka nuhatur erën e mirë, dhe kjo nuk e përjashton mundësinë të ketë pasur të mbuluar fytyrën, kurse

Ebu Senabil i ka thënë, çka po të shoh të zbukuruar, apo ka mundësi të kuptohet se ajo ka shfaqur bukurinë e saj për atë që dëshiron ta fejoj, dhe kjo është e lejuar.

6- Hadithi i **Ummu Halaad** të cilës i kishte vdekur i biri kurse ajo kishte ardhur ta kërkoj dhe është habitur sahabiu duke i thënë se ke ardhur që të pyesësh për birin tënd të vrarë kurse ke vënë nikab.

**Demanti**:

Kanë thënë dijetarët: "Sikur të ishte nikabi obligim nuk do të habitej ky sahabij.

Dhe se përgjigjeja është se sahabiu nuk ka pyetur pyetje që mohon por ka pyetur i çuditur për shkak të qëndrimit të saj, edhe pse biri i saj ishte vrarë kurse ajo ishte veshur si duhet duke vënë nikabin duke mbuluar duart dhe pa ju thyer zemra dhe ky është habitur me gjendjen e saj duke e ditur gjendjen e grave se kur i ndodhë ndonjë fatkeqësi shkyejnë rrobat e tyre saqë edhe sot e kësaj dite ndodhë kjo, edhe nese është me nikab grave në disa vende kur të ju ndodhë ndonjë fatkeqësi nuk e kontrollojnë vetën e tyre dhe nuk e mbajnë hidhrimin e tyre.

7- Argument tjetër me të cilin argumentohen, është ajeti: **"Thuaju besimtareve ti ndalin shikimet (prej haramit), të ruajnë pjesët e turpshme të trupit të tyre se kjo është më e pastër për ta."**

Se ky është argument qe lejon zbulimin e fytyres ashtu siq kemi përmedur e lartë.

**Demantim**:

Ne ju përgjigjemi dhe ju themi se ky urdhër ka ardhur i përgjithshem dhe përfshinë edhe ndalimin e shikimit, edhe tek pjesët e turpshme të meshkujve dhe këtu përfshinë ndalimin e shikimit ndaj atyre që janë

muslimane dhe jo muslimane të pa mbuluara dhe kjo përfshin ndalimin e shikimit të muslimaneve që janë mëkatare dhe nuk mbulohen dhe përfshinë gjithashtu rastet e domosdoshme kur femrës i lejohet të heq mbulesën e fytyrës dhe muslimani duhet të ule shikimin e tij.

8- **H**adithi në sahihun e **Muslimit** se pejgamberi alejhi selam ka thënë: Nëse e sheh dikush prej jush ndonjë femër dhe e terhëq ajo atëherë le ti vjen gruas së tij... Deri në fund të hadithit siç është përmedur më lartë te argumentet ku lejojnë zbulimin e fytyrës.

**Demantim:**

**I** përgjigjemi atyre se kjo nuk ka kuptimin se femrave ju lejohet zbulimi i fytyrës, sepse muslimani mund të sheh ndonjë femër jomuslimane apo ndonjë femër muslimane por mëkatare e cila është e pambuluar dhe kjo e tërheq nuk është patjetër të përfshine gjithë gratë e besimtarëve.

9- **T**ransmeton **Imam Buhariu** në sahihun e tij, në çështjen e namazit të bajramit nga **Abdullah ibn Abbasi**, Allahu qoftë i kënaqur me tu dy, thotë i kamë parë duart e tyre duke i hedhur stolitë e tyre.

**Demantim:**

**E**dhe ky argument nuk mjafton dhe nuk sqaron se lejohet zbulimi i fytyrës, sepse Ibn Abassi kur ka vdekur pejgamberi alejhi selam ka qenë fëmijë dhe për këtë ka thënë Ibnu Abassi sikur unë të mos isha i vogël në këtë moment nuk do të më linin të prezentoja në mesin e grave dhe të shikoja duart e tyre.

10- **H**adithi në sahihun e **Buhariut** dhe **Muslimit** nga **Aisheja** radiAllahu anha thotë: "Ishim ne gratë besimtare që prezentonim në namazin e sabahut me pejgamberin alejhi selam thotë për gratë se ishin të mbështjellura me rrobat e tyre mandej u ktheheshin në shtëpit e tyre pasi përfundonin namazin dhe nuk njiheshin se kush ishin nga terri (pjesa e fundit e natës para se të zbardhet dita).

**Demantim**:

**T**honë dijetarët e gjuhës arabe, çfarë ka kuptimin në gjuhën arabe MUTELEFIAT (të mbështjellura)?
Kanë thënë ka kuptimin të mbuluarit e trupit në tërësi, me argument se ka ardhur në fund të hadithit, nuk njifeshin njëra tjetrën se kush ishin.

11- **H**adithi i **Ibnu Omerit** se pejgamberi alejhi selam ka thënë: "Mos të vendose femra nikab dhe mos të venë doreza duke qenë në ihram…"

**Demantim:**

**J**u përgjigjemi se këtu ka zëvendësim me të cilin e zëvendëson fytyrën, e ajo që është në ihram, pjesa e rrobes që hidhet nga lartë me të cilën e mbulon fytyrën dhe kjo është më e mjaftueshme se sa nikabi dhe për këtë e kemi fjalën e Aishes radiAllahu anha se ka thënë: "Nëse ka kaluar ndonjë udhëtar kena mbuluar fytyrat tona (me rrobat e tyre).

- **S**i përfudim themi dhe jemi me fjalën e **Imam Ahmedit** dhe me fjalën e imamëve të tjerë si **Ebu Hanifes**, **Shafiiut** dhe **Imam Malikut** për këtë kohë, se nëse shtohen fitnet dhe fesadi obligohet femra me mbulimin e fytyrës sepse ndryshe nuk sigurohet femra nga fitneja duke u mbështetur në mendimin e gjithë atyre Dijetarëve që përmendem si **Ibn Tejmije**, **Ibnu El-Kajim** e **Rraziu**, **Xhessasi**, **Ibnu Uthejmin** dhe **Ibnu Bazi** dhe gjithë ata dijetarë që permendëm, që obligojnë mbulimin e fytyrës.

- Dhe në fund e respektojmë mendimin e atyre që mendojnë ndryshe (Përderisa mbështetën në argumente qofshin ato të dobëta apo qofshin ato jo të kuptuara si duhet), sikurse është shejh Albani me gjithë respektin që kemi për fjalën e tij dhe mendimin e tij se nikabi është fadilet (vlerë) e pëlqyeshme, mandej shejh Sharawi ka thënë se nikabi është e pëlqyeshme, dhe të gjithë këta dijetarë të konsiderueshëm kanë thënë me gjithë polemiken e tyre, nuk kanë dalë nga rrethi përveq se kanë thënë, se nikabi është obligim apo është i lejuar apo i pëlqyer dhe asnjëri prej tyre nuk ka thënë se nikabi është haram apo bidat apo adet, mirëpo problemi është tek çështja se nikabi është farz apo e pëlqyer, edhe pse unë me gjithë studimin që përmendëm dhe kontradiktat e dijetarëve që cekëm, pas gjithë këtyre argumenteve dhe fjaleve të dijetarëve, ne mendojmë dhe anojmë nga mendimi i dijetarëve që thonë se nikabi është farz (obilgim), Allahu më së miri e din.

**Salavatet dhe përshendetjet qofshin mbi të Dërguarin e Allahut sala Allahu alejhi ve selem dhe e tëra është kjo që përmendëm dhe kërkojë falje nga Allahu për vetën time dhe per ju.**

Shejh: **Mus'ad Enver**
Përktheu dhe përshati: **Fatmir Zogaj**
Recenzues fetarë: **Faik ASANI**
Nxjerrur nga audio kaseta e shejhut.

## SHTOJCË:

**EMRAT E DISA PREJ DIJETARËVE DHE MENDIMTARËVE (JO TË NEXHDIT) TË CILËT E SHOHIN OBLIGUESHMËRINË E NIKABIT (PERÇËS) PËR FEMRËN MUSLIMANE.**

Këtu do të permendim disa prej emrave të Dijetarëve dhe Mendimtarëve duke përjashtuar emrat e Dijetarëve të Nexhdit për të larguar dyshimet dhe shpifjet e atyre që e quajnë perçën si simbol apo mbulesë e Saudisë vetëm apo se kjo ka bazën prej shejh Muhamed Abdul Vehabit duke e quajtur mbulesën me emër si "Vehabite", për të parë qartë realitetin se perçëja është prej Islamit me Bazë nga Kur'ani dhe Suneti dhe me fjalët e Dijetarëve ane mbanë Botës Islame.

**Prej dijetarëve janë:**

1. EL-EMIR ES-SANA'ANI (Jemen)
2. ABDU RAB EL-KURSHIJ EL-MELKIJARIJ (Pakistan)
3. EBU EL-ALA EL-MEVDUDI (Pakistan)
4. AHMED ABDUL GAFUR ATAAR (Hixhaz)
5. VEHBI SULEJMAN GAVOQI (Siri)
6. MUHAMED ALI SABUNI (Siri)
7. Dr.MUHAMED FUAD EL-BERRAZI (Siri)
8. Dr. HALID BIN ALI EL-ANBERI (Egjipt)
9. ABDUL BAKI RAMADUN (Siri).
10. ITISAM AHMED ES-SARRAF (Egjipt).
11. MUHAMED BIN SELIM EL-BEJHANI (Jemen).
12. TAHIR HAJRULLAH (Siri).
13. ABDULKADER BIN HABIB SINDIJ (Sind).
14. EBU BEKR EL-XHEZAIRI (Algjeri).
15. MUHAMED EMIN SHENKITI (Muritani).
16. MUHAMED BIN ISMAIL MUKADEM (Egjipt).
17. MUHAMED BIN JUSUF EL-KEFI (Tunis).
18. SALIH MUHAMED XHEMAL (Hixhaz).

19. JUSRIJEH MUHAMED ENVER (Egjipt).
20. AHMED MAHMUD ED-DIIB (Egjipt).
21. SAFIJURRAHMAN EL-MUBAREKFURI (Indi).
22. DERVISH MUSTAFA HASAN (Egjipt).
23. ZEHRA FATMIE BINT ABDULLAH (Jemen).
24. IZIJ MESVAI (Jemen).
25. MUHAMED ALI ISMAIL EL-EHDEL (Jemen).
26. MUHAMED IBRAHIM EL-AJSUVI (Jemen).
27. MUHAMED EDIIB KELKEL (Siri).
28. EBU HASHIM ABDULLAH EL-ENSARIJ (Indi).
29. JUSUF DEXHVIJ (Egjipt).
30. MUSTAFA ADEVIJ (Egjipt).
31. ATIJA SAKR (Egjipt).
32. MUSTAFA SABRIJ (Turki)
33. SAID EL-XHABIJ (Siri).
34. ABDULLAH NASIH ULVAN (Siri).
35. AHMED IZUDIN EL-BEJANUNI (Siri).
36. MUHAMED ZEMZEMI BIN SADIK (Marok)
37. ABDURRAHMAN AHMED ZEJNI ESHI (Hixhaz).
38. RRAXHAI MISRIJ (Egjipt).
39. MUHJI DIN ABDULHAMIID (Hixhaz).
40. ALAUDIN BIN MUHAMED (Egjipt).
41. UKASHE BIN ABDULMENAN TIBIJ (Egjipt).
42. ABDULLAH XHEMALUDIN (Egjipt).
43. ABDURASHIID BIN MUHAMED SEHI (Nigeri).
44. MUHAMED NESIB RIFAI (Siri).
45. KEMAL BIN SEJID SELIM (Egjipt).
46. PROF. MUHAMED HASAAN (Egjipt).
47. PROF.MUHAMED TALAT HARB (Egjipt).
48. AHMED MUHAMED XHEMAL (Hixhaz).
49. HASEN EL-BENA (Egjipt).
50. PROF. KEVTHER EL-MINAVIJ (Egjipt).

51. AHMED BIN HAXHER EL EBU TAMIJ (Katar).
52. DR. MEKIJE MERZEN (Hixhaz).
53. ABDULHALIM MAHMUD (Shejhul Az'her në kohën e tij.) (Egjipt).
54. PROF. ABDULLAH BIN MAR'IJ BIN MAHFUDH (Hixhaz).
55. DR. JAHJA EL-MUALIMI (Hixhaz).
56. MUHAMED BIN HASEN EL-HAXHEVIJ (Marok).
57. TARIK AVADALLAH ( Egjipt).
58. IJADE EL-KEBISIJ (Irak).
59. MUHAMED ZAHID KEVTHERIJ (Turki).
60. ABDURREZAK AFIFI (Egjipt).
61. SABRI AHMED SABRI (Egjipt).

## PËRFUNDIM:

Këta emra janë marrë nga libri: **"EMRAT E ATYRE (DIJETARËVE JO TË NEXHDIT) QË MBAJNË MENDIMIN PËR OBLIGUESHMËRINË E MBULIMIT TË FYTYRËS PËR FEMRËN DHE DOBI TJERA".**

**Të autorit: Sulejman Bin Salih El-Harashij.**

Tek origjinali i librit mund të gjeni më gjerësisht thëniet e këtyre Dijetarëve dhe librat e tyre të cilat i kanë shkruar në këtë temë.


Përktheu nga Arabishtja: **Fatmir ZOGAJ**
Recenzues fetarë: **Faik ASANI**
**Me datë: 30/1/2013 [Egjypt – Kajro]**
**Për webfaqen:** www.thirrjaislame.com


## Përmbajtja: